# UNIVERSITETI I GJAKOVËS "FEHMI AGANI"

## FAKULTETI I EDUKIMIT

Programi Fillor




# PUNIM DIPLOME

**Tema:**

**"Dallimi në mes mësimit tradicional dhe bashkëkohorë"**

**Udhëheqësi shkencor:**
Prof.asc.dr. Behxhet Gaxhiqi

**Kandidatja:**
Dorentina Krasniqi

Gjakovë,2017

# ABSTRAKT

Nëpërmjet këtij punimi synohet të tregohet puna e mësuesit, metodat, strategjia e mësimdhënësit që mësuesi kishte vënë në përdorim dikur dhe sot për të zhvilluar orën mësimore. Puna e mësuesit është përcaktuar si një nga detyrat më të vështira dhe më me përgjegjësi, po ashtu ka për detyrë t'i motivoj nxënësit e tij në mënyrë sa më efektive. Kjo punë që të jetë sa më efektive kërkon përkushtim të madh nga tri palë kryesorë apo si e quajmë treshja didaktike : mësuesi, nxënësit dhe prindërit. Duke përdorur materiale të ndryshme arrita të përmbledh disa nga pikat kryesore që përmban punimi.

**Fjalët kyçe *: mësimi, kurrikula, mësuesi, nxënësi, arsimi etj.***

## Permbajtja


ABSTRAKT ... 2

Hyrje ... 5

1. Mësimi ... 6

    *1.1 Mësimi në kuptimin e ngushtë* ... 6

    *1.2 Mësimi ne kuptimin e gjerë* ... 7

2. Llojet e mësimit për nga komunikimi social i faktorëve primar të mësimit ... 8

    *2.1. Mësimi individual* ... 9

    2.2*. Mësimi kolektiv-ballor* ... 9

3. Kurrikula e re-Shkathtësitë e shekullit 21 ... 10

    *3.1. Dallimi në mes të arsimit te shekullit 20 dhe të arsimit te shekullit 21* ... 12

4. Mësimdhënia bashkëkohore ... 15

    *4.1. Roli i nxënësit në mësimdhënien bashkëkohore* ... 15

    4*.2. Nxënësi si objekt dhe subjekt i mësimit dhe mësimnxënies* ... 17

5.Teknika dhe teknologjia mësimore ... 18

    *5.1. Materiali didaktik* ... 19

    *5.2.Mjetet mësimore ndihmëse dhe plotësues* ... 19

    *5.3.Teknika mësimore universale* ... 20

    *5.4.Kompjuteri dhe klasa elektronike* ... 21

Përfundimi ... 22

Literatura ... 23

# Hyrje

Një punim diplome është një punim shkencor që ka një strukturë dhe një qëllim të caktuar përmes të cilit studenti edhe simbolikisht i përfundon studimet në një nivel të caktuar, në rastin tim, nivelin bachelor. Ky punim diplome është fokusuar në zhvillimin e arsimit tradicional dhe bashkëkohor .

Në këtë punim do të trajtohen këto pika: paraqitja e mësimit dhe shkollës, koncepti i mësimit dhe kuptimi i saj, llojet e mësimit, mësimdhënia bashkëkohore dhe roli i nxënësit. Këtë temë për punim diplome e zgjodha me dëshirën time që edhe unë si një mësimdhënëse e re të jap kontribut modest në edukimin dhe arsimimin e brezave të rinjë.

Puna e mësuesit është një punë sa e vështirë, aq edhe e bukur, nuk është një profesion por është një mision. Ajo shpesh është e mundimshme, komplekse e ndonjëherë edhe frustruese. Por, kur punon shumë, shpërblehesh me rezultate te kënaqshme.

Të flasësh dhe të përpiqesh të bësh krahasime mes mësimit tradicional dhe atij bashkëkohor thënë realisht është shumë e vështirë, sepse janë koncepte shumë të gjëra dhe secili nga to i ka përparësitë dhe të metat e tij, cila më shumë e cila më pak.

Mësimi bashkëkohor më qëllim të zgjedhjes së shumë problem nga hamendjet ekzistuese shfrytëzon strategji të ndryshme dhe çdoherë kërkon lloje të ndryshme të mësimit, ndryshe nga mësimi tradicional i cili çdoherë shfrytëzonte strategji të njejta, dhe nxënësi mbetej gjithmonë jo aktiv gjatë orës mësimore.

Kurrikulla tradicionale fokusohet në inpute, tek mësuesit dhe lëndët e saj, është e ngurtë në strukturë dhe në shpërndarjen e kohës, është e fokusuar në nevojat skolastike, ndërsa kurrikula bashkëkohore fokusohet në output-e dhe dhe në rezultatet e të mësuarit, fokusohet tek nxënësit, është e përcaktuar në rezultatet e ndërmjet fushës së gjerë të të nxënit dhe metodologjisë kurrikulare, është e hapur ndaj komunitetit dhe të mësuarit gjatë gjithë jetës.

Mësimi tradicionale paraqet një sjellje të nivele  të ulta dhe të thjeshta të fushave njohëse, emocionale dhe psikomotore. Në këtë mësimdhënie sigurohet një shkallë e lartë e

kontrollit nga ana e mësuesit në klasë. Ndryshe nga mësimi tradicional, mësimi bashkëkohor paraqet sjelle të niveleve më të larta, më të ndërlikuara në nivelet e analizes, sintezes dhe vlerësimit të fushës njohëse dhe nënkupton ndryshimin e roleve të mësuesit dhe nxënësit më qëllimin kryesor- lehtësimin e të nxënit.

Mirënjohje të veçantë shpreh për udhëheqësin e temës sime Prof.Dr. Behxhet Gaxhiqin, për vëmendjen, përkushtimin dhe ndihmën e tij që ka pasur ndaj meje.

# 1. Mësimi

[1]Mësimi është paraqitur me paraqitjen e shkollës, para 4.000 vjetësh, së pari në Kinë, pastaj në Egjipt dhe në Greqi.Është pjesë e pandashme dhe veprimtari themelore e shkollës edhe sot, madje edhe veprimtarinë mësimore e ushtrojnë edhe institucionet e tjera kulturore, mjetet e komunikimit masiv, madje edhe fabrikat dhe organizatat joqeveritare.Edhe në kohët moderne të shoqërive të civilizuara mësimi afirmohet si atribut, veprimtari themelore e shkollës, karakteristikë e përhershme dhe e domosdoshme e saj. Përkufizimi i mësimit si nocion i përgjithshëm didaktik nuk është punë e lehtë. Mësimi është fenomen i përbërë dhe tejet dinamik.

Qëllimi dhe objektivat e mësimit, përmbajtjet, mënyrat dhe format e organizimit të tij, teknika dhe teknologjia mësimore, gjithmonë zhvillohen nga nivelet e ulëta në nivelet e larta, nga mësimi individual-në mësimin kolektiv, nga puna individuale dhe në dyshe-në punën në grupe, nga roli dominant i arsimtarit-në rolin prijatar të tij në mësim dhe në bashkëpunëtor të nxënësit, nga nxënësi si objekt i mësimit-në nxënës si subjekt i mësimit etj.



### *1.1 Mësimi në kuptimin e ngushtë*

[2]Mësimi mund të përkufizohet si dukuri dhe si veprimtari didaktike.Mësimi si dukuri didaktike prezanton përmbajtje të studiuara, që ka për objekt ofrimin e njohurive(jo vetëm nga mësimdhënësi) dhe përvetësimin e tyre nga nxënësit, në mbështetje me të cilat nxënësit do të zhvillojnë aftësi e shkathtësi dhe formojnë shprehi jetësore dhe punuese, kurse si veprimtari didaktike, mësimi dialektikisht njehson në vete mësimdhënien e arsimtarit dhe mësimdhënien e nxënësit.

[1] R.Brada"Didaktika kibernetike"Prishtinë.2008 fq.37
[2] Po aty.fq37

### *1.2 Mësimi ne kuptimin e gjerë*

[3]Mësimi është dukuri, përmbajtje, punë, aktivitet dhe proces didaktik qëllimisht i studiuar, planifikuar, programuar, organizuar, menaxhuar, kontrolluar dhe vlerësuar profesionalisht nga arsimtari sipas ligjesive, parimeve dhe rregullave të caktuara didaktike, në bashkëpunim e bashkëveprim me nxënësit për të shtjelluar përmbajtjet e planprogramit mësimor përmes përdorimit të teknikës dhe teknologjisë mësimore për të arsimuar dhe edukuar nxënësit, në kohë dhe vend të cakuar, që përfundon me aprovimin shoqëror të paraparë me ligj në formë notash, dëftesash, çertifikate, diplome.



[3] R.Brada"Didaktika kibernetike"Prishtinë.2008 fq.38

# 2. Llojet e mësimit për nga komunikimi social i faktorëve primar të mësimit

[4]Faktorët primar të mësimit janë arsimtari-nxënësi. Prania dhe interaksioni psikosocial ndërmjet tyre në mësim, mësimit i japin kuptimin e veprimtarisë sociale arsimore-edukative, madje me forcë ligjësie. Mësimi si proces unik arsimor-edukativ formësohet dhe zhvillohet didaktikisht përmes interaksionit, komunikimit psikosocial dhe didaktik ndërmjet arsimtarit-nxënësit. Së këndejmi determinohen dy lloje të mësimit për nga komunikimi social i faktorëve primar të mësimit:

- mësimi individual
- mësimi kolektiv ose ballor



### *2.1. Mësimi individual*

[5]Mësimi individual është lloj i mësimit, ku mësimdhënja e arsimtarit ndërlidhet ngushtë me mësimnxënien e nxënësit për shtjellimin e përmbajtjeve mësimore dhe arritjen e qëllimit dhe objektivave të mësimit, duke përdorur teknikën dhe teknologjinë e caktuar mësimore. Në mësimin individual arsimtari punon drejtpërsëdrejti me një nxënës, atëherë kur ky ka nevojë për udhëheqje ose për ndihmë për të nxënë njohuri, zhvilluar shkathtësi e formuar shprehi të caktuara. Në mësimin individual arsimtari përmes parashtrimit konciz, shpjegimit, përshkrimit, sqarimit dhe veprimit konkret praktik motivon nxënësin të përvetësojë njohuri, të nxjerrë dhe zbatojë në praktikë përgjithësimet e caktuara, duke përdorur teknikën dhe teknologjinë mësimore adekuate, edhe atë kompjuterike, që bën të mundur gërshetimin e mësimdhënies së arsimtarit dhe të mësimnxënies së pavarur të nxënësit.Mësimi individual është riafirmuar në gjysmën e parë te shekullit XX, atë botë, kur nën ndikimin e zhvillimit të psikologjisë zhvillimore, me shumë nxënës,"më shumë ishte i dëmshëm se i dobishëm".Nxënësit dallohen shumë ndërmjet vete,prandaj trajnimi individual i tyre në mësim ështe human dhe i domosdoshem. Për trajtim të tillë kanë nevojë fëmijët me aftësi të kufizuara, ashtu edhe ata që janë të zgjuar dhe talent. Reformistët e sistemit vit shkollor-klasë-lëndë-orë mësimore, në kuadër të pikëpamjeve

[4] Po aty fq.46
[5] R.Brada"Didaktika kibernetike"Prishtinë.2008 fq.46

të tyre të shprehura me plane dhe projekte të ndryshme, kanë spikatur rëndësinë dhe mënyrat e mësimit individual. Sistemi shkollor i Manhajmit kërkon grupëzimin e nxënësve në klasë sipas aftësive mendore. Plani i Daltonit, kërkon angazhimin dhe përparimin individual të nxënësve në planifikimin, zgjidhjen dhe përfundimin e detyrave-punëve të caktuara nga lënda mësimore e zgjedhur. Këto tendenca të modifikimit të mësimit individual u demantuam nga praktika didaktike.

## 2.2. *Mësimi kolektiv-ballor*

[6]Mësimi kolektiv është bosht kurrizor i sistemit vit shkollor – klasë – lëndë – orë mësimore. Njihet edhe me emertimin mësim frontal – ballor me grupin edukativ që quhet klasë (paralele) .Arsimtari punon me numër të madh nxënësish, të cilët përparojnë masovikisht në të njejtën kohë, për të vijuar nivelin më të lartë të shkollimit. Në mësimin kolektiv, arsimtari është organizator, udhëheqës, prijatar, kontrollor dhe vlerësues i njohurive dhe punës së nxënësve. Në mësimin kolektiv dominon mësimdhenja e arsimtarit. Nëse arsimtari përqëndrohet vetëm në mësimdhënje, që është veqori karakteristike e mësimit kolektiv, paraqitet rreziku i komunikimit njëkahësh, ai di çfarë njohurishë prezanton, por nuk e di sa e si i kanë përvetësuar nxënësit. Ky lloj komunikimi pasivizon nxënësit, mësimin e bën monoton dhe sit ë tillë jo sa duhet produktiv dhe cilësor. Në mësimin kolektiv, favorizohen nxënësit mesatar, kurse ata, që përparojnë me vështirësi si dhe ata që mund të përparojnë me shpejtësi, nxënësit e zgjuar dhe talent, lihen pas dore. Kjo do të thotë se në mësimin kolektiv, trajtimi i barabartë i të gjithë nxënësve, bën diskriminimin më të madh ndërmjet tyre, favorizon nxënësit me aftësi mesatare, kurse i lën anash ata, që përparojnë me vështirësi, si dhe nxënësit e zgjuar dhe talent, që mund të përparojnë me nxitim. Që të mos ndodh kjo, me mësimin kolektiv, me mësimdhënien e arsimtarit, duhet ndërlidhur mësimnxënien e pavarur dhe aktive të nxënësve, format e punës individuale me atë në dyshe dhe në grupe.



[6] R.Brada"Didaktika kibernetike"Prishtinë.2008 fq.49

# 3. Kurrikula e re-Shkathtësitë e shekullit 21

[7]Korniza e re e Kurrikulës së Kosovës është hartuar dhe ka filluar zhvillimi i përmbajtjeve të kurrikulës në fusha të caktuara mësimore. Korniza e Kurrikulës së Kosovës( K K K ) është e përcaktuar për prespektivën e bazuar në kompetenca, me qëllim që t’i adresojë nevojat e ndryshme të nxënësve për zotrimin e kompetencave kyqe, qka do t’u mundësojë atyre te përballen me sfidat e tashme dhe të ardhshmë të shoqërise kosovare dhe më gjerë.Programet për avansimin e mësimdhënësve në fushat e ndryshme mësimore kanë për objektiv zhvillimin e këtyre shkathtësive relevante tek nxësit duke zbatuar metodologji te bazuara në të nxënit përmes projekteve, zgjidhjes së problemeve, hulumtimit praktik etj.Në strukturen e K K K-së, në mes të tjerash, risi është edhe qasja e integruar në mësimin e shkencave të natyrës në shakllën e tretë dhe të katërt të kurrikukës që përfshin klasat prej 6 deri 9, përkatësisht nivelin e shkollës së mesme të ulët .






***Fig.1 Zhvillimi i mësimit në shekullin. 21***

[7] Zhvillimi i shkathtësive të shek.21 në lëndën e shkencës,Tetor 2012,fq 13

### *3.1. Dallimi në mes të arsimit te shekullit 20 dhe të arsimit te shekullit 21*



Fig nr.2 Arsimi në shekullin 20.






***Fig nr.3 Arsimi në shekullin 21***

# 4. Mësimdhënia bashkëkohore

[8]Mësimdhënia më e mire është ajo gjatë së cilës përmbushen objektivat, aktivizohet nxënësi, nxitet ndërveprimi, përdoren pyetje të niveleve më të larta, ku nxënësi është në qendër të mësimdhënies, zhvillohen aftësi, të menduarit kritik e krijues, bëhet reflektimi dhe nxënësi aftësohet për të punuar në mënyrë të pavarur. Pra mësidhënia është një proces i cili planifikohet, drejtohet, organizohet nga mësimdhënësi sipas stileve të të nxënit dhe me pjesmarrjen aktive të nxënësve, ku përvetësohen njohuri, përdoren metoda, teknika ndërvepruese, zhvillohen aftësitë, shkathtësitë, formohen shprehitë si dhe ndodhë formimi tërësor I përsonalitetit të nxënësve. Vet emërtimi mësimdhënie bashkëkohore nënkupton një mësimdhënje ndryshe nga ajo tradicionale. Kjo nënkuptohet në shumë anë, aspekte si: në strategji, metoda, teknika, forma, ndryshimin e rolit të mësimdhënësit dhe nxënësit, mjedisin shkollor, në respektimin e të drejtave të fëmijëve, në të kuptuarit dhe të menduarit ndryshe, në përcaktimin e objektivave, në vlerësim etj. Prandaj "Me mësimdhënie bashkëkohore duhet të kuptojmë atë lloj mësimdhënie, e cila lehtëson me forma, metoda, teknika, dhe strategji të përshtatshme në procesin e të nxënit të nxënësve'.[9]Mësimdhënia bashkëkohore nënkupton të nxënit aktiv, të menduarit në mënyrë kritike, krijuese dhe të nxënit me nxënësin në qendër."Mësimdhënia është një detyrë e vështirë dhe komplekse dhe kërkon njohuri, aftësi dhe shprehi të shumta.[10]Procesi mësimor bëhet duke u mbështetur në metodat dhe teknikat bashkëkohore, ku nxënësi mëson duke reflektuar, vlerësuar, zbuluar dhe duke zgjidhur problemet. Ajo është një proces, veprimtari që ndryshon vazhdimisht. Në mësimdhënien bashkëkohore nxënësi nxitet në procesin mësimorë, veprimtari të ndryshme për përvetësimin e diturive të reja, gjithëherë duke u mbështetur në përvojen, interesin, nevojat dhe aftësitë e tyre. Prandaj edhe burimet e informacionit janë të shumta dhe të ndryshme si nga: mësimdhënësi, përvojës, teksteve, internetit dhe nga shoku-shoku përmes ndërveprimit etj. Përmes përvojes dhe ndërtimit të saj, nxënësit i kujtojnë përmbajtjët e reja duke i zgjeruar e pasuruar ato në mënyrë kritike. Përvoja vetanake e



---

[8]Grup autorësh.Prof.Dr.M.Gjokutaj "Mësimdhënja me në qendër nxënësin"(Pjesa e 1).Tiranë.2005,fq 16
[9] B.Musai "Metodologjia e mësimdhënies" Tiranë.2003,fq 11
[10] B.Rama"Metodat e mësimdhënies dhe ndikimi I tyre në të nxënë"Tiranë.2011 fq.27

nxënësve, interest, nevojat dhe aftësitë janë thelbësore gjatë mësimdhënies dhe të të nxënit. Mësimdhënia bashkëkohore tejkalon të nxënit riprodhues dhe krijon kushte për të nxënit aktiv dhe zhvillimin e të menduarit. Pra kemi të bëjmë me një mësimdhënie cilësore. Kjo do të thotë se nxënësi duhet të bëjë rindërtimin e ideve, koncepteve, mendimeve përmes procesit të njohjes, veprimit dhe ndërveprimit duke përdorur të menduarit dhe funksionet e tij si: analizën, sintezën, përfundimin, gjykimin, krahasimin, vlerësimin etj. “Mësimdhënia bashkëkohore nënkupton ndryshimin e roleve të mësuesit dhe nxënësit, me qëllim kryesor-lehtësimin e të nxënit”.5

[11]Mësimdhënia bashkëkohore mbështetet në disa parime:

- Aftëson nxënësit për të nxënit e pavarur,
- Nxitë nxënësit që të jenë nismëtar,
- Krijohet dallueshmëri në të nxënë dhe nxitet të menduarit kritik, krijues,
- Nxitë dhe krijon kushte për komunikim shumëkahor dhe të frytshëm,
- Aftëson nxënësit për vlerësim dhe vetëvlerësim.



Mësimdhënia bashkëkohore është gërshetim i artit dhe shkences, ku mësimdhënësimësonvazhdimisht për vete por edhe për t’i mësuar të tjerët, teknikave, teknologjisë më të re bashkëkohore. Kjo njëherit kërkon nga mësimdhënësi njohjen e stileve të të nxënit, përcaktimin e objektivave mësimore, përgaditjen e pyetjeve sipas niveleve të shkallshmërisë (takson.) së Blumit, për përfshirjen e sa më shumë faktorëve në procesin mësimor. Mësimdhënia bashkëkohore i aftëson nxënësit, i nxitë ata në veprimtaritë mësimore, t’i gjejnë vetë burimet e informacionit, të zhvillojnë aftësitë, shkathtësitë dhe formojnë shprehitë e tyre. Për arritjen e këtyre rezultateve duhet krijuar kushte, një mjedis të përshtatshëm mësimorë. ”Prandaj detyrë e mësuesit është të krijoj një mjedis sa më të përshtatshëm dhe mjedis të ngrohtë punë, ku secili nxënës të ndjehet i lirshëmtë shprehë mendimin e vet, të besojë në vetvete, të besojnë të mësuesi dhe shokët e tij”. Në mësimdhënien bashkëkohore planifikohen metoda, teknika, forma, forma të përshtatshme në procesin mësimor, ku edhe ndryshon pozita e nxënësit dhe

[11] Po aty fq.30

mësimdhënësit, ku shkolla është më e hapur ndaj mjedisit shoqërorë. Prandaj për të arritur rezultate dhe suksese duhet që në planifikimin e punës mësimore të përfshihen më shumë strategji gjithëpërfshirëse dhe me nxënësin në qendër, për të përmbushur një mësimdhënie dhe të nxënë cilësorë.

### *4.1. Roli i nxënësit në mësimdhënien bashkëkohore*

[12]Në procesin e mësimdhënies bashkëkohore, përveq ndryshimeve tjera ka ndryshuar edhe roli i nxënësit i cili nuk është sikurse ka qenë në mësimdhënien tradicionale në cilësinë e dëgjuesit dhe përvetësuesit pasiv të përmbajtjeve mësimore. Tani nxënësi është në cilësinë e subjektit dhe është faktori më i rëndësishëm i cili është i pranishëm që nga planifikimi i punës mësimore, formave, metodave e teknika, objektivave e deri te përmbushja, udhëheqja dhe drejtimi i veprimtarisë mësimore. Në mësimdhënien bashkëkohore nxënësi është aktiv, ai e kupton atë që e mëson, i vërteton dhe praktikon njohuritë e mësuara. Ata nxiten për të menduar në mënyrë kritike. Gjatë veprimtarive mësimore nxënësit krijojnë, bashkëbisedojnë, diskutojnë, shqyrtojnë, zgjidhin problemet, zbulojnë (hetojnë), kritikojnë, analizojnë, gjykojnë. Për ndryshim nga mësimdhënia tradicionale, në mësimdhënien bashkëkohore nxënësi mendon për atë që mëson, e përdor në jetësn e përditshme, ndërton përvojën dhe aftësohet për të punuar në mënyrë të pavarur. Sot nxënësi, interesat, aftësitë, prirjet, nevojat janë pikëmbështetje e të gjitha strategjive bashkëkohore të mësimdhënies. Prandaj njohja e nxënësit përmes dosjeve, mbledhjeve të prindërve, vëzhgimit, testeve vlerësuese etj. Është një qështje qe duhet ta ketë parasyshë çdo mësimdhënës për ta organizuar një mësimdhënie cilësore dhe frytdhënëse.



[12] http://naimbabaj67.ëeebly.com/meumlsimdheumlnia-bashkeumlkohore.html

## 4.2. *Nxënësi si objekt dhe subjekt i mësimit dhe mësimnxënies*

[13]Me nocionet nxënësi si objekt dhe subjekt i mësimit dhe mësimnxënies duhet nënkuptuar statusin, rolin dhe trajtimin e tij human bashkëkohor në procesin e gjithmbarshëm mësimor, që kërkon angazhimin permanent didiaktik të arsimtarit dhe psikofizik të nxënësit që të zhvillojë dhe afirmoj në mënyrë sa më të plotë potencialet humane të tij. Statusi ka të bëjë me pozitën e nxënësit në mësim. Kjo pozitë rregullohet me aktet ligjore përkatësisht me Ligjin mbi arsimin dhe edukimin fillor…dhe me Konventën ndërkombëtare për liritë dhe të drejtat e fëmijës dhe materializohet përmes aktivizimit-rolit të tij praktik për vetëzhvillim dhe prosperitet të organizuar, sidmos në procesin mësimor. Me këto akte juridike, në shoqërinë demokratike, nxënësit i garantohet e drejta për arsim dhe edukim dhe për trajtim human social dhe pedagogjik bashkëkohor, që do të bëjë të mundur zhvillimin dhe afirmimin e potencialeve të tij njerëzore deri në maximumin e mundshëm. Ky trajtim materializohet me pozitën, rolin dhe funksionin e ri didaktik të nxënësit në mësim, si një nga faktorët primar të mësimit, që njihet me emërtimin nxënësi objekt dhe subjekt i mësimit dhe mësimnxënies. Nxënësi si objekt dhe subjekt i mësimit dhe mësimnxënies do të afirmohet si i tillë, atëherë kur arsimtari ndikon drejt në zhvillimin e përsonalitetit të nxënësit dhe kur i jep liri sjelljeje dhe veprimi, mendimi dhe shprehjeje konform interesave, dëshirave, prirjeve dhe aftësive të tij në zhvillim, duke u nxitur dhe mbështetur në aktivitete konstruktive didaktikisht të akorduara, por edhe të ndërmarra me vetëinciativë nga nxënësi që përherë e më shumë të afirmohet si subjekt imësimit dhe mësimnxënies, farkues i fatit të tij.[14] Kjo pozitë dhe ky trajtim, ky rol dhe ky funksion i nxënësit në mësim, ka determinantë sociologjike, psikologjike, pedagogjike-në edukatë në përgjithësi dhe në didaktikë- në mësim në veçanti. Shoqërisë demokratike i duhet qytetari i lirë, punetori i vyeshëm dhe kreativ. Aktiviteti dhe kreativiteti janë veti gjenerike e njeriut. Nxënësi posedon struktura gjenetike për zhvillim, të cilat lypset aktivizuar dhe zhvilluar në mësim dhe përmes mësimit. Nxënësi mund të zotërojë njohuri dhe të zhvillojë potencialet e tij humane vetëm përmes angazhimit aktiv në mësim për të vërejtur, analizuar, nxjerrë përfundime dhe vërtetuar ato në praktikë. Ky angazhim arrihet përmes zgjidhjes së detyrave,



---

[13] R.Brada"Didaktika kibernetike"Prishtinë.2008 fq.139
[14] R.Brada"Didaktika kibernetike"Prishtinë.2008 fq.140

kontrollimit e vetëkontrollimit dhe vetëvërtetimit të rezultateve të arritura gjatë mësimdhënies nga arsimtari dhe mësimnxënies së pavarur. Në këtë proces nxënësi do të bindet se mundet, se vlen dhe se është i dobishëm për vete dhe për mjedisin social, se përmes angazhimit dhe rezultateve të arritura do të kuptojë se është farkues i fatit të vet, i mirëqenies së tij dhe të tjerëve.[15] Me këto efekte sociologjike, psikologjike dhe didaktike, të arritura dhe të përjetuara nga nxënësi, arsimtari do të bindet se ka dhënë ndihmesë të madhe për afirmimin e nxënësit si subjekt të mësimit dhe të mësimnxënies së pavarur.Mësimi karakterizohet me aksione – veprime model të arsimtarit, që përqendrohen në arritjen e objektivave të parashtruara qart, që do t'u ndihmojnë nxënësve të imitojnë me vetëdije, por edhe të ndërtojnë sistemin vetanak të sjelljes dhe të veprimit. Në fillim, për të nxitur dhe aftësuar nxënësit për mësimnxënie të pavarur, arsimtari duhet të bashkepunojë me nxënësit, që mund t'u shërbejë si model pune dhe inciative për aksion konkret.



[15] Po aty,fq13.

# 5. Teknika dhe teknologjia mësimore

[16]Didakticientët me qasje tradicionale përdorin terminin dhe nocionin mjete mësimore, duke përfshirë këtu edhe mjetet teknike mësimore bashkëkohore, kurse ata me qasje bashkëkohore përdorin terminin dhe nocionin teknikë dhe teknologji mësimore të huazuara dhe të përshtatur për përdorim nga teknika dhe teknologjia e prodhimit, me pretekst se në didaktikë doemos duhet përdorur ( e përshtatur) teknika dhe teknologjia e prodhimit bashkëkohor, meqë përmes saj nxënësit do të përgatiten të inkuadrohen në prodhimin material dhe shpirërorë të shoqërisë bashkëkohore. Pasi didaktika është teori dhe praktikë e përgjithshme e mësimit, është e natyrshme të ndalemi në shpjegimin e nocioneve kryesore nga teknika dhe teknologjia mësimore pa lënë anash objektet themelore mësimore që ndërlidhen me përdorimin e tyre:

- Materiali didaktik
- Mjetet mësimore ndihmëse dhe
- Teknika mësimore universale



## *5.1. Materiali didaktik*

[17]Nocioni material didaktik është i gjerë. Përfshinë një numër të madh materialesh natyrore dhe mjetesh për punë, si dhe teknikën mësimore që përdoret për zhvillimin e aktiviteteve të ndryshme praktike didaktike dhe për konkretizimin e nocioneve mbi natyrën dhe shoqërinë, sidomos në entet parashkollore dhe shkollën fillore. Në varësi nga mosha e nxënësve dhe destinimi i përdorimit, si teknikë dhe teknologji tjetër mësimore, trajtohet edhe materiali didaktik. Në arsimin dhe edukimin parashkollor, sidomos në atë institucional, përdoren materiale të ndryshme didaktike, si ato natyrore (fruta pemësh, lloje drithërash…guraleca, shkopinjë…) ashtu edhe të punuara (ilustrime, fotografi, kocka druri, lodra…vegla punë për fëmijë, etj.), të cilat iu ndihmojnë fëmijëve të vërejnë dhe të punojnë me to, të njohin vetitë fizike (formën, madhësinë, peshën, poziten etj.), kimike (ngjyrën, shijen…) dhe biologjike të gjërave ( rritjen, zhvillimin, zhdukjen-

[16] R.Brada"Didaktika kibernetike"Prishtinë.2008 fq.173
[17] R.Brada"Didaktika kibernetike"Prishtinë.2008 fq.175

tharjen, ndjeshmërinë…) dhe kështu të mund të formojnë përfytyrime, nocione dhe gjykime elementare për mjedisin natyrorë-social dhe për vetëvetën. Materiale të tilla përdoren edhe në klasën e parë, të dytë dhe të tretë të shkollës fillore, në mënyrë të veçantë në mësimin e matematikës për të formuar nxënësit nocione themelore mbi bashkësitë, nënbashkësitë, për vargun e numrave natyralë etj. Materiali didaktik natyrorë, si bimë dhe kafshë të ujit në akuarium( bretkosa, peshq etj.), terarium dhe herbarium, mund të përdorën në mësimin e biologjisë etj.

### *5.2. Mjetet mësimore ndihmëse dhe plotësues*

[18]Mjetet mësimore ndihmëse, për dallim nga mjetet mësimore, nuk janë burime themelore të njohurive në mësim, por ndihmojnë shfrytëzimin praktik të tyre. Në të shumtën e rasteve, mjetet mësimore ndihmëse shërbejnë si mjete plotësuese të burimeve primare të njohurive në mësim, sidomos atëherë kur përdoren për sqarime në formë ilustrimesh( skema, grafikone, diagrame etj.). Mjetet mësimore ndihmëse ndahen në mjete për punë individuale shkollore( për shkrim, për konstruksione gjeometrike, për vizatim teknik…), në vegla pune ( për punë në lëndën e punëdorës, në lëndën e teknologjisë, në kabinetin e fizikës, biologjisë, në laboratorin e kimisë, për punë në puntorinë e shkollës, në kopsht…) dhe në aparate e makina për punë( në punëtorinë universale, në repartin didaktik të prodhimit…). Në mjetet mësimore ndihmëse, trajtohen edhe aparatet teknike për demonstrim siç janë: gafoskopi, diaprojektori, kamera, episkopi, epidiaskopi, kinoprojektori, gramafoni, radio, televizori etj. Këto mjete mësimore mund të jenë burim i njohurisë, kur përdorën si mjet mësimor primar, p.sh: në fizikë, kurse kur përdoren si mjete demonstrimi, për projektim, trajtohen si mjete mësimore ndihmëse. Ndajshtimi “ ndihmëse” aspak nuk e ulë vlerën e tyre didaktike. Përkundrazi. Përdorimi i tyre në mësim ka rëndësi të madhe didaktike. Këto mjete ndihmojnë konkretizimin dhe përdorimin e njohurive në praktikë. Përmes përdorimit të tyre nxënësit kompletojnë përfytyrimet, nocionet dhe gjykimet, zhvillojnë aftësitë dhe shkathtësitë dhe formojnë shprehitë. Pa përdorimin e shkathët të këtyre mjeteve nuk mund të merret me mend zhvillimi I aftësive dhe shkathtësive dhe formimi i shprehive jetësore dhe punuese tek nxënësit.



[18] R.Brada"Didaktika kibernetike"Prishtinë.2008 fq.177

## *5.3. Teknika mësimore universale*

[19]Teknika mësimore universale përdoret në mësimin e të gjitha lëndëve mësimore, shpeshherë në funksion primar, si burim i drejtpërdrejtë i njohurive, por edhe në funksion sekondar, si mjet plotësues ose ndihmës, që përdoret bashkë me mjetet mësimore primare, për të plotësuar, sqaruar dhe sistemuar më shumë e më mirë faktet dhe për të lehtësuar përvetësimin dhe zotërimin e tyre. Teknika mësimore universale, në kuptimin e gjerë, përfshinë prodhimet didaktike industrial, si aparatet dhe makinat për demonstrimin dhe vrojtimin e filmave, diafilmave, diapozitivave, fotografive, teksteve, modeleve në miniaturë të aparateve dhe makinave, të prerjeve vertikale për të parë funksionimin e brendshëm të përbërë të tyre etj. Në kuptimin e ngushtë teknika mësimore universale ka të bëjë edhe me prodhimet didaktike të arsimtarit dhe të nxënësve siç janë ilustrimet grafike – skemat, grafikonet, diagramet, modelet e strukturave të ndryshme - të shtresave të tokës…të pamjeve vertikale të makinave dhe të aparateve të ndryshme, që mund të përdoren në mësimin e disa lëndëve mësimore.

## *5.4. Kompjuteri dhe klasa elektronike*

[20]Teknologjia kompjuterike ka përparuar shumë. Përdoret edhe në mësim. Përmes sajë është e mundur të inskenohet procesi mësimor, të programohet dhe të menaxhohet procesi i mësimnxënies së pavarur. Teknologjia komjuterike ka zëvendësuar makinat e programuara për mësim. Kompjuteri me të drejtë trajtohet si makinë e programuar, përkatësisht shfrytëzimi i programeve për mësim përmes tij trajtohes si mësimnxënie e programuar. Kompjuteri duke ruajtur ( memorizuar ), përpunuar dhe riprodhuar përmbajtjet ( e degëzuara ), mundëson individualizimin e tyre, njëherit edhe tempin e përparimit të nxënësve në varësi nga mundësitë psikofizike dhe interesimi i tyre, sidomos atëherë kur paraqet material të programuara të egëzuara, që mund të inçizohen në CD-e dhe të riprodukohen sipas nevojës.



[19] R.Brada"Didaktika kibernetike"Prishtinë.2008 fq.178
[20] R.Brada"Didaktika kibernetike"Prishtinë.2008 fq.184




***Fig nr.4 Klasa elektronike***



Mësimi përmes kompjuterit i nënshtrohet kërkesave të teorisë së informacionit dhe të komunikimit, meqë bën të mundur informimin dhe komunikimin dhënës-marrës, përkatësisht kthyes. Nxënësi di qfarë informacionesh-njohurish merr nga program kompjuterik, në të njejtën kohë duke komunikuar më programin kompjuterik din ë cilin nivel i ka përvetësuar ato njohuri. Pra, duke nxënë përmes kompjuterit, nxënësi zhvillon komunikimin dykahësh-mësimnxënien duke nxënë njohuri, por edhe duke njohur rezultatet e mësimnxënies së pavarur aktive. Kompjuteri, që përdoret për mësimnxënie individuale quhet kompjuter individual. Lidhja e kopjuterëve ndërmjet vete përmes kablove të koncentruara në terminalin komandues të arsimtarit, formon klasën elektronike për mësimnxënie të pavarur sipas programit të degëzuar ose linear për përparim individual.

# Përfundim

“Kur një kardinal francez po kalonte me karrocë, i doli përpara një qerre me qe dhe i zuri rrugën. Sa do që karrocieri i kardinialit i thotë disa herë të zotit të qerres t’ia lëshoj rrugën, fshatari nuk i vë vesh dhe vijon rrugën e tij.Për këtë zemërohet kardinali, nxjerrë kokën nga karroca dhe duke parë se fshatari ishte i trashë e i shëndoshë, I tha: “Biri im, ti e ke ushqyer shumë veten tënde, por pak e ke edukuar.”Fshatari me të dëgjuar këto fjalë, u përgjegj: “Pasi veten tonë e ushqejmë vetë, në këtë pikë s’kemi ndonjë gabim.Sa për edukatën, po qe mangut, faji nuk është i yni, sepse edukimi ynë është në duart tuaja”.- Sami Frashëri.Edukimi është forca më e madhe që mund të përdoret për të ndryshuar botën.Shkolla si institucion i organizuar është një nga shtyllat dhe faktorët kryesor e cila ka për detyrë përgatitjen e brezave të rinjë për jetë.Duke marrë parasysh gjendjen ekonomike jo të  favorshme dhe po ashtu situatën politike të popullit tonë qasja në edukimin formal kishte qenë paksa e vështirë, por edhe në këto kushte edukimi dhe vlerat kombëtare nuk kanë munguar.Megjithatë edukimi duhet ti përshtatet kohës ,pasi qe rrethanat dhe kohërat bashkëkohore po ndryshojnë,prandaj edhe teknikat e edukimit dhe arsimimit duhet ti përshaten kohës. -Një fëmijë pa edukim është si një zog pa krahë!Po e përfundoj me një thënie të Lyndon Johnson :“Në tavolinë ku unë qëndroj kam mësuar një të vërtetë të madhe. Përgjigjja për të gjitha problemet tona kombëtare dhe ndërkombëtare përmblidhet në një fjalë të vetme- ajo është **ARSIMI** .

# Literatura


Brada,Riza,(2008)"Didaktika kibernetike".Prishtinë

Zhvillimi I shkathtësive të shekullit 21 në lëndën e shkencës-USAID

Grup autorësh.Prof.Dr.M.Gjokutaj, (2005) “Mësimdhënja me në qendër nxënësin”(Pjesa e 1).Tiranë

Musai,Bardhyl,(2003) “Metodologjia e mësimdhënies” .Tiranë

Rama,Besnik,(2011)”Metodat e mësimdhënies dhe ndikimi I tyre në të nxënë”.Tiranë